Stuart Olyott

# 11

# PROFECITË
## e ditëve të fundit

Shtëpia Botuese TENDA Prishtinë 2007

**101 Profecitë e ditëve të fundit**

Titulli: 101 Profecitë e Ditëve të Fundit
Origjinali: 101 Last Days Prophecies
Autor: Stuart Olyott
Përktheu: Lirak Çelaj
Redaktore: Prof. Blerina Jashari
Editor: Dr. Femi Cakolli
Design: Tomor Rudi
Botues: Shtëpia Botuese TENDA, Prishtinë
Realizimi: www.pikastudio.com
Shtypi: Dinor & MultiGraphics, Prishtinë
Formati: 10 x 14 cm.
Tirazhi: 1000 copë
Viti i botimit 2007

**Printed in Kosova**

Botuesi origjinal: Eternal Productions
ISBN: 0-9717561-4-7

Adresa për kontakte:
Shtëpia Botuese Tenda
rr. Nazim Gafurri nr. 66
10000 Prishtinë, Kosovë
e-mail: Tenda_al@yahoo.com

## Parathënie

Ky është një shkrim shumë i dobishëm i cili i heton një mori profecish të Biblës, e të cilat kanë të bëjnë me ditët e fundit, përkatësisht profecitë për ditët që ende nuk kanë ardhur plotësisht. Siç dihet Bibla ka përplot profeci që ka të bëjë me të ardhmen. Libri “101 profecitë e ditëve të fundit” sigurisht se ngjall interes për të gjithë lexuesit, por çdoherë ka një kanosje në interpretimin dhe në kapjen nganjëherë të parakohshme gjoja të përmbushjeve të disa profecive, sepse kështu shpeshherë u ka ndodhur edhe autorëve dhe besimtarëve shumë seriozë. Nganjëherë po ashtu një tjetër rrezik është se disa profeci biblike që interpretohen nga disa studiues më shumë ndërtohen mbi gjasa dhe mbi segmente letrare, politike, sociale dhe historike sesa vërtet biblike. Personalisht nuk besoj se ka aq shumë profeci në Bibël të cilat nuk hetohen aq lehtë, dhe të cilat kuptohen shumë vështirë. Ky botim është një prurje e dobishme për të kuptuar profecitë e Biblës për ditët tona.

Dr. Femi Cakolli, pastor
Nëntor 2007, Prishtinë

## 101 Profecitë e ditëve të fundit

Isaia 42:9
“Ja gjërat e mëparshme kanë ndodhur, dhe tani po ju njoftoj gjëra të reja; unë jua bëj të njohura para se të mbijnë.”

Isaia 46:9-10
“Kujtoni gjërat e kaluara të kohëve shumë të vjetra, sepse unë jam Perëndia dhe nuk ka asnjë tjetër; jam Perëndia dhe askush nuk më ngjet mua, që shpall fundin që në fillim, dhe shumë kohë më parë gjërat që ende nuk janë bërë, duke thënë: “Plani im do të realizohet dhe do të bëj gjithçka që më pëlqen.””

Gjoni 13:19
“Po ju them që tani, para se të ndodhë, që, kur të ketë ndodhur, të besoni se unë jam Krishti.”

Bibla parathotë shumë shenja, të cilat do të kulmojnë në ditët e fundit. Jezusi tregoi se përderisa kthimi i tij do të afrohej këto shenja do të shfaqeshin së bashku (Mateu 24:33-34). Edhe pse shumë prej këtyre profecive nuk do të shfaqen

deri në kohën e mundimit të madh, brezi ynë është duke parë shenjat e para të mundimit. Përderisa sekondat e fundit të kësaj epoke po kalojnë, këto ngjarje do të vijnë në një fokus edhe më të qartë. Teksa e lexoni këtë listë mbani mend se këto profeci janë shkruar 1900 e deri 3500 vjet përpara. Çfarë lidhje ka kjo me ty? Disa faqe të fundit do ta japin përgjigjen prandaj është e nevojshme që t'i lexosh me kujdes.

Për një vështrim më të thellë të këtyre profecive, dhe gjithashtu për shumë referenca shtesë të faqes elektronike dhe të reja nga lajmet, vizitoni këtë faqe:  www.eternal-productions.org

1 Mësuesit e rremë të Biblës do të sillnin herezi (mësime të rreme), do të kishin shumë ndjekës, edhe do t'i bënin të tjerët ta hidhnin poshtë Fjalën e Perëndisë (2 Pjetrit 2:1-2.). Sot është shumë e lehtë të gjenden njerëz që e refuzojnë Biblën menjëherë sepse e kanë dëgjuar se si është keqinterpretuar nga një mësues i rremë.

2 Këta profetë të rremë do të ishin lakmitarë për para, folës të këndshëm (2 Pjetrit 2:3).

Një numër në rritje i ungjilltarëve ("predikuesve biblik") televiziv janë një shembull i tillë. Me qëllim që të përfitojnë nga ju ata i përdredhin Shkrimet duke përdorur fjalë çorientuese.

3 Ungjilli i krishterë do të predikohet si dëshmi për të gjithë kombet. (Mateu 24:14; Marku 13:10; Zbulesa 14:6). Sot, pjesë të Biblës ose e gjithë Bibla është përkthyer në mbi 2300 gjuhë dhe dialekte duke mbuluar mbi 90% të popullsisë së botës.

4 Komunikimi global i paraparë (Zbulesa 11:9-10; 17:8). Bibla profetizon se e gjithë bota do të "sheh" ngjarje të caktuara duke u shpalosur. Zbulimi i televizorit dhe dërgimi i rrjeteve globale satelitore gjatë shekullit XX bëjnë të mundur që lajmi të udhëtojë nëpër botë për herë të parë me shpejtësinë e dritës. Mbani mend se në ditët e apostullit Gjon, lajmi është shpërndarë me shpejtësinë e ecjes së kalit.

5 Qenia njerëzore do të kishte kapacitet për të shkatërruar çdo jetë (Mateu 24:21-22). Konsideroni se kur Jezusi e ka bërë këtë profeci

armatimi i kohës së Tij ishin shpatat dhe shtizat. Por sot, me armët bërthamore, biologjike, dhe kimike, është e mundur që të shfaroset çdo mish në planetin e tokës.

6 Përdorimi i armëve bërthamore që është në pritje (Zakaria 14:12). Bomba neutrone i shkrin (konsumon) viktimat e saj - ashtu siç paralajmëroi Perëndia para 2500 vjetëve - "mishi i tyre do të konsumohet ndërsa ata qëndrojnë në këmbë, sytë e tyre do të konsumohen në zgavrat e tyre dhe gjuha e tyre do të konsumohet në gojën e tyre".

7 Do të ketë një thirrje globale për paqe (1Salanikasve 5:3). Kurrë më përpara nuk ka ekzistuar ndonjë përpjekje e tillë e përbashkët dhe globale siç është sot për të sjellë paqen me çdo kusht.

8 Antikrishti do të përdor paqe (të rreme) për të shkatërruar shumë veta (Danieli 8:23-25). Me gjithë problemet që po e ballafaqojnë njerëzimin, turma të njerëzve po e kërkojnë një "shpëtimtar" që të sjell paqe dhe prosperitet pa

përgjegjësi morale. Antikrishti do t'i premtojë një paqe të tillë botës dhe Izraelit nëse ata e ndjekin atë - por qëllimet e tij do të jenë të liga.

9 Në ditët e fundit Izraeli do të ketë një marrëveshje paqeje në vend, të cilën Antikrishti do ta konfirmojë dhe më vonë do ta prish atë (Danieli 9:27). Në këtë kohë qeveritë e botës po përpiqen për një marrëveshje paqeje me Izraelin.

10 Damasku do të shkatërrohet (Isaia 17:1, 14; Jeremia 49:23-27; Amosi 1:3-5; Zakaria 9:1-8). Damasku, Siria, është gjithnjë e më tepër në lajme dhe është tepër antisemitiste. Shumë organizata terroriste i kanë bazat e tyre në Damask. Perëndia shpall se ata do të bëhen një grumbull gërmadhash sepse kanë marrë me dhunë atë që nuk ishte tyre.

11 Do të mbizotëroj mot kaotik (Lluka 21:25-26). Jezusi në ditët e fundit parashikoi "gjëmën e detit dhe të valëve të tij". Ai gjithashtu i krahasoi këto shenja me dhimbjet e lindjes (Mateu 24:8). Fjala greke *odin,* shpeshherë

e përkthyer si *dhimbje* tek Mateu 24:8, fjalë për fjalë d.m.th dhimbje të lindjes. Më tutje apostulli Pal na përkujtoi se vetë krijesa në fund të epokës do të çlirohej nga mallkimi (Romakëve 8:21). Dhe se "mbarë bota e krijuar rënkon dhe është në mundim" (Romakëve 8:22). Përderisa lindja afrohet, dhembjet e lindjes rriten gjithnjë e më shumë dhe më shpesh. Prandaj, vetë krijesa do të vuaj nga dhimbjet e lindjes përderisa koha e lindjes afrohet. Natyrisht moti kaotik nuk është diçka e re, por ka shenja se ne po bëhemi dëshmitarë të një moti gjithnjë e më të çuditshëm.

12 Do të ketë një lëvizje drejt një qeverie globale (Danieli 2:40-44; 7:23; Zbulesa 13:7-8). Perandoria e dikurshme Romake – që përfshinë Evropën e ditëve të sotme - do të ringjallet dhe eventualisht do ta dominojë botën. Bashkimi Evropian vazhdimisht po lëviz përpara në përpjekjet e veta që ta bashkojë Evropën politikisht dhe ekonomikisht. Ka arritur që të krijojë një parlament evropian, një gjykatë, dhe një monedhë të përbashkët.

13 Vetë Babiloni (dikur i quajtur Babel - Zanafilla 10:10) do të rishfaqet në tokën e Shinarit- e njohur sot si Iraku (Zakaria 5:11; Isaiah 13). Sadam Hyseni i kaloi mbi 20 vite duke e rindërtuar qytetin e Babilonit. Sot, me regjimin e Sadamit të përmbysur, komuniteti ndërkombëtar po e diskuton se si ta rindërtojë Irakun.

14 Fakti që Perëndia njëherë e ka vërshuar tokën (Përmbytja e Noeut) do të mohohet (2 Pjetrit 3:5-6). Ekzistojnë disa evidenca të fosileve që dëshmojnë këtë fakt, sidoqoftë një pjesë e madhe e botës shkencore epo e mohon atë kategorikisht sepse përmbytja ishte gjykimi i Perëndisë mbi ligësinë e njeriut.

15 Interesimi në vegjetarianizëm është parashikuar se do të rritet (1 Timoteu 4:3-4). Lëvizja New Age (Epoka e Re) e ka pushtuar globin gjatë 40 viteve të kaluara duke e përhapur idenë e vegjetarianizmit.

16 Do të shpërthejnë shumë luftëra (Marku 13:7-8). Sipas Projektit Plor, sot në botë ekzistojnë mbi 50 konflikte të armatosura.

17 Do të dominojnë konfliktet e armatosura (Marku 13:7-8; Lluka 21:10). Jezusi e përdori fjalën greke *ethnos* për të përshkruar betejat e ditëve të fundit. Sot si kurrë më parë në histori, kemi grupe etnike që ngrihen kundër grupeve tjera etnike.

18 Toka do të mbushet me dhunë (Lluka 17:26; Zanafilla 6:11-13). Vetëm në Shtetet e Bashkuara që nga viti 1960, krimi i dhunshëm është rritur afër 500%. Para 50 viteve aborti ka qenë ilegal në shumicën e vendeve. Sot në shumicën e vendeve aborti është legal dhe 50 milion fëmijë abortohen çdo vit..

19 Jezusi e paratha se do të ndodhin dukuri të llahtarshme (Lluka 21:11). Fjala greke e përkthyer *të llahtarshme* është *phobetron,* që gjithashtu mund të përkthehet *terror*. Sipas Departamentit të Shtetit të ShBA-ve, në mes viteve 1981 dhe 2004, kanë ndodhur 10605 sulme terroriste ndërkombëtare.

20 Është profetizuar se një asteroid i madh do ta godiste tokën gjatë Mundimit të

Madh (Zbulesa 8:8-11). Asteroidë të mëdhenj kanë kaluar shumë afër tokës, duke mbetur të pa vërejtur deri mbas disa ditëve. Është interesante se një goditje komete ose asteroidi lehtë mund të shkaktonte çarje në centralet elektrike bërthamore që zakonisht janë të vendosura afër tubave të mëdha të ujit. Kjo do t'i ndotë burimet e mëdha të lumenjve.

21 Njohuria do të rritet (Danieli 12:4). Sot jemi dëshmitarë të një shpërthimi të njohurisë. Me arritjen e internetit, është vlerësuar se njohuria jonë rritëse po dyfishohet çdo 5 vite. Kjo rritje treguese është përtej asaj që dikush mund ta imagjinonte.

22 Sëmundjet vdekjeprurëse (të cilat Bibla i quan "murtaja") do të ishin të zakonta (Mateu 24:7). Sëmundje të dukshme si SIDA, ebola, virusi Hanta, ethet tropikale, nili i perëndimit, SARSI, gripi i shpezëve, etj nënvizon këtë fakt. Në mënyrë ironike, para disa dekadave, disa shkencëtarë e parashihnin se me avancimin e mjekësisë shpejt mund t'i zhdukin sëmundjet vdekjeprurëse.

23 Brezi i fundit do të jetë i hapur që të pranojë një shenjë në dorën e tyre të djathtë ose në ballë (Zbulesa 13:16). Konsideroni se si brezi i tashëm dhe i ardhshëm po bënë tatuazhe, po shpohet dhe po shënjohet me çdo lloj shenje.

24 Do të ekziston një sistem ekonomik global (Zbublesa 13:16-17). Kjo ka qenë e papërfytyrueshme në kohën e apostullit Gjon. Sidoqoftë sot, globalistët në secilin nivel të qeverisë po kërkojnë që ta bashkojnë botën. Bashkimi i botës në një monedhë të vetme është qëllimi kritik i tyre.

25 Një njeri do të kontrolloj të gjitha veprimet bankare dhe tregtinë (Zbulesa 13:17-18) Mbani mend, kjo profeci është shkruar 2000 vjet para shoqërisë sonë të udhëhequr nga kompjuteri. Sidoqoftë, deri vonë, ju s'keni mundur as të ëndërroni se si një person do të kishte mundësi ta kontrollonte gjithë tregtinë.

26 Zitë e bukës do të jenë të zakonshme (Lluka 21:11; Zbulesa 6:5-8). Sipas

Kombeve të Bashkuara mbi 852 milionë njerëz në vitin 2004 ishin vuajtën nga uria.

27 Shenja të mëdha nga qiell të profetizuara (Lluka 21:11). Fenomene të pa shpjeguara në tokë dhe në qiell duket të jenë në rritje.

28 Dielli do t'i djeg banorët e dheut (Zbulesa 16:8-9). Edhe pse kjo profeci dukshëm është një gjykim hyjnor mbi njerëzimin që nuk pendohet, është interesante se këtë gjykim mund ta ndihmojë me anë të një kompromisi në atmosferën e tokës si pasojë e një lufte bërthamore ose ndonjë fatkeqësie tjetër ekologjike.

29 Kombi i Izraelit do të lindte brenda një dite (Isaia 66:8). Më 14 maj 1948 Izraeli u formua shtet.

30 Hebrenjtë do të fillojnë të kthehen në Izrael (Isaia 11:11-12; Ezekieli 37:21-22; 38:8).

31 Hebrenjtë që kthehen do të vijnë nga veriu, jugu, lindja, dhe perëndimi (Isaia 43:5-6; Jeremia 31:7-10). Çuditërisht, afër një milion hebrenj kanë emigruar nga Rusia në veri. Mbi 90,000 hebrenj etiopianë kanë emigruar nga jugu (Sofonia 3:10). Që nga viti 1948, hebrenjtë kanë emigruar nga Evropa, Azia, nga kontinentet e Amerikës, nga çdo vend!

32 Gjatë diasporës (shpërndarjes së hebrenjve në katër anët e globit), Izraeli do të bëhej një tokë e shkretë (Ligji i Përtërirë 29: 23-28; Ezekieli 36: 8-11; Ezekieli 36:33-36). Gjatë viteve të kaluara të 1900-ve Izraeli u bë gati i pabanuar, shkretëtirë e braktisur.

33 Izraeli do të lulëzonte në ditët e fundit dhe do t'i eksportonte prodhime botës (Isaia 27:6; 35:1-2; Ezekieli 36:34-36) pasi që një herë do të ishte bërë një shkretëtirë e braktisur. Të reshurat e shiut në rritje të Izraelit dhe teknologjia e njohur botërore për ujitje, kanë bërë që toka të lulëzojë. Është e pabesueshme, ashtu siç është parathënë, sepse ata tash eksportojnë prodhime të freskëta me vlerë mbi 800 milionë dollarë çdo vit

duke përfshirë mbi 200 milionë lule dhe bimë zbukuruese!

34 Izraeli do të përparojë ekonomikisht (Ezekieli 38:12-13). Në mënyrë të mahnitshme, ky komb i vogël, i rigrupuar rishtas, në vitin 2004 ka eksportuar të mira me vlerë mbi 30 miliardë dollarë. Në kontrast, fqinji i tyre Jordani eksportoi më pak se 3 miliardë në vitin 2004. Vetëm para disa dekadave, kjo ka qenë e paparashikueshme.

35 Izraeli përsëri do të mbillte vreshtat në malet e Izraelit (Joeli 3:18; Amosi 9:13-15). Sot, vera e ëmbël rrjedh nga Rrafshnalta e Golanit dhe shumë vreshta tjerë në malet e Izraelit.

36 Në ditët e fundit hebrenjtë do të mbillnin pyje me pemë. Madje Bibla i specifikon llojet e pemëve – kedri, akacia, mërsina, ulliri, qiparisi, vidhi, dhe bredhi (Isaia 41: 18-20). Kjo ka ndodhë në ditët tona mbasi Izraeli kishte qëndruar i shkretë për afër dy mileniume.

37 Gjuha hebreje do të restaurohej (Sofonia 3:9). Në fund të shekullit 19, lëvizja soniste e solli ringjalljen e hebraishtes si gjuhë të folur. Në vitin 1948, hebraishtja u bë gjuha zyrtare e shtetit të Izraelit. E mahnitshme!

38 Jerusalemi do të rindërtohej mbi gërmadhat e veta (Jeremia 30:18; Zakaria 12:6). Që nga viti 1948, Jerusalemi është rindërtuar mbi gërmadhat e vjetra – saktësisht siç është parathënë.

39 Jerusalemi do të shkelej prej paganëve (johebrenjve) derisa të plotësohen kohët e paganëve (Lluka 21:24). Që nga viti 70 pas Krishtit, Jerusalemi është shkelur nga paganët derisa hebrenjtë e rimorën kontrollin e qytetit në Luftën Gjashtë Ditëshe të vitit 1967.

40 Antisemitizmi mbarë botërorë i parathënë (Ligji i Përtërirë 28:37; Jeremia 29:18; 44:8). Historia e konfirmon se hebrenjtë janë përndjekur si asnjë grup tjetër i popujve. Hitleri u mundua t'i shfaros ata. Antikrishti, do të përpiqet njëjtë gjatë kohës së

Mundimit të Madh. Sot antisemitizmi është një epidemi globale. Për shembull nga 700 rezoluta të Asamblesë së Përgjithshme të nxjerra që nga themelimi i Kombeve të Bashkuara në vitin 1945, afër 450 e dënojnë Izraelin. Deri në vitin 2005 asnjë rezolutë nuk është nxjerrë kundër ndonjë vendi arab dhe as kundër ndonjë organizate terroriste arabe! Me fjalë të tjera, nga 190 kombe në OKB, mbi 60% e të gjithë rezolutave të Asamblesë së Përgjithshme e qortojnë vetëm një anëtar, Izraelin!

41 Të gjitha kombet fqinje do të bashkohen kundër Izraelit (Psalmi 83:4-8; Zakaria 12:2). Kjo nuk ka ndodhur kurrë në histori. Sidoqoftë sot, Izraeli është i rrethuar nga kombet myslimane që janë betuar për shkatërrimin e tij. Muhamedi tha: “Ora (dita e fundit) nuk do të vjen derisa ju të luftoni me hebrenjtë, dhe guri mbrapa të cilit një hebre do të jetë i fshehur do të thotë: ‘O mysliman! Një hebre po fshihet mbrapa meje, kështu që vrite.’” (Salih Al-Bukhari, vëllimi 4, b. 52, Hadithi nr. 177).

42 Jerusalemi do të ishte “një kupë hutimi” (Zakaria 12:2). Jerusalemi është një qytet i vogël, pa burime natyrale, pa port, me prodhim dhe aftësi prodhimi të parëndësishëm, sidoqoftë vetë ekzistenca e tij bën që kombet përreth të dridhen. Për shembull, Rezoluta 476 e OKB-s, e përsërit se pretendimet e Izraelit për Jerusalemin janë të pavlershme. Si rezultat shumica e vendeve i transferuan ambasadat e tyre në Tel Aviv, në vend se në Jerusalem – kryeqyteti i Izraelit.

43 Jerusalemi do të ishte një “gurë i rëndë ” për të gjitha kombet (Zakaria 12:3). Gati çdo ditë lajmet e botës raportojnë konfliktin e Jerusalemit. Kombet e Bashkuara, Vatikani, dhe shumë udhëheqës botëror dëshirojnë ta bëjnë atë një qytet ndërkombëtar. Sidoqoftë, Perëndia thotë se qyteti është i tij dhe se Ai ia ka dhënë hebrenjve përgjithmonë (Zanafilla 15:18; Levitiku 25:23; 2 Kronikave 6:6). Të gjithë ata që e rëndojnë veten me të do të “bëhen copë – copë.”

44 Izraeli do të jetë i pathyeshëm (Zakaria 12:6-9). Që nga viti 1948, Izraeli i vogël

është sulmuar në tri luftëra të mëdha dhe në gjashtë luftëra më të vogla, sidoqoftë edhe pse ishin më shumë në numër, ata i kanë mundur të gjithë armiqtë sulmues. Edhe gjatë betejës së fundit, kur duket se Izraeli do të shkatërrohet, Zoti do ta çlirojë atë (Jeremia 30:3-7; Zakaria 14; Marku 13:14-20). Një Izrael i pathyeshëm nuk ka kuptim – përveç nëse i beson Fjalës së Perëndisë.

45 Izraeli do të ndahet nga ana e të gjitha kombeve (Joeli 3:2; Danieli 11:39). Edhe kjo është një profeci e paparamendueshme! Në vitin 1947, Rezoluta 181 e Kombeve të Bashkuara e planifikoi ndarjen e Izraelit. Në këtë kohë, Bregu Perëndimor, Rrafshnalta e Golanit, dhe Gaza, janë ndarë në vendbanime hebreje dhe palestineze.

46 Porta Lindore do të qëndroj e mbyllur deri sa të kthehet Mesia. Në kthimin e Krishtit, Ai do të hyjë në Jerusalem përmes Portës Lindore, e cila tashmë është e blombuar (Ezekieli 44:1-3). Ashtu siç është profetizuar, Porta Lindore mbetet e mbyllur.

47 Kombi i Izraelit, i cili ka qenë i ndarë në dy mbretëri që nga koha e Solomonit (950 Pr.K.) – Izraeli në veri dhe Judea në jug – në ditët e fundit do të ishte një komb i vetëm, i bashkuar (Ezekieli 37:15-22). Dhe kështu është - Izraeli është një komb.

48 Hebrenjtë e kthyer nuk do të kenë mbret deri sa të kthehet Jezusi (Osea 3:4-5). Siç është parathënë Izraeli është pa një mbret që 2500 vjet. Është e mahnitshme se jo vetëm që Izraeli nuk është më një Teokraci (e qeverisur prej Zotit) por sot shteti izraelit qeveriset nga një demokraci e përbërë prej rreth 30 partive politike.

49 Rindërtimi i Tempullit në Izrael i parashikuar (Danieli 9:27; 12:11; Marku 13:14; 2 Selanikasve 2:4; Zbulesa 11:1-2). Profeti Daniel, Jezusi, Pali, dhe Gjoni të gjithë i referohen Tempullit në ditët e fundit. Prandaj ne e dimë se duhet të rindërtohet. Përgatitjet nga Instituti i Tempullit janë afër përfundimit!

50 Flijimet e tempullit do të rivendoseshin në Izrael në ditët e fundit (Danieli 9:27;

12:11). Danieli e parashikoi se Antikrishti do t'i jepte fund flijimeve (kurbaneve) ditore. Prandaj, sistemi sakrifikues së pari duhet të kthehet në ditët e fundit. Në këtë kohë, Instituti i Tempullit i ka krijuar orenditë e Tempullit, enët, dhe rrobat e priftërinjve. Gjithashtu janë në trajnim disa qindra të rinj hebrenj për priftërinj levitikë.

51 Një mëshqerrë e kuqe pa të metë duhet të lind dhe të sakrifikohet për ta pastruar Tempullin në Izrael (Numrat 19:2-9). Instituti i Tempullit aktivisht po e kërkon një mëshqerrë të kuqe, të drejtë.

52 Edhe pse Izraeli do të ishte fokusi i shumë profecive të përmbushura, shumica e hebrenjve do të mbesin të verbër deri në fund ndaj faktit se Jezusi është Mesia i tyre (Lluka 19:41-42; Lluka 13:34-35; Romakëve 11:25-26).

53 Petra e lashtë (Sela - qyteti shkëmb) në Jordan do të ekzistoj dhe aty do të bëhet strehimi i hebrenjve që do ikin gjatë Mundimit të Madh (Isaia 16:1-4; Mateu 24:16; Zbulesa 12:6,

14). Në vitin1994, Jordania dhe Izraeli e nënshkruan një traktat paqeje duke e bërë Petrën një strehim të mundshëm për hebrenjtë që ikin.

54 Rusia (Magogu) do të ngrihej si fuqi ushtarake dhe ta udhëhiqte një sulm kundër Izraelit (Ezekieli 38). Sot shumica e shteteve jugore të ish-Bashkimit Sovjetik janë fuqi ushtarake dhe vende myslimane.

55 Izraeli do të banojë pa mure (Ezekieli 38:8-11). Para pushtimit nga veriu, Izraeli do të "banoj sigurt… pa mure". Prandaj rrethoja e tashme e sigurisë në Izrael do të bie poshtë atëherë kur hebrenjtë do të binden se paqja më në fund ka arritur.

56 Turqia (Mesheku) do të bashkëngjitet gjithashtu në sulm kundër Izraelit (Ezekieli 38). Në vitin 2002 Turqia e zgjodhi një parti pro-islamike që të qeverisë vendin. Në vitin 2005 libri antisemitist *Mein Kampf* ("Mundimi im") i Hitlerit u bë më i shituri në Turqi.

57 Irani (Persia), Sudani (Kushi), dhe Libani (Puti) do të merrnin pjesë gjithashtu në sulmin ndaj Izraelit (Ezekieli 38). Antisemitizmi në botën islame është i tërbuar. Sipas Kuranit dhe Haditheve, myslimanët janë të urdhëruar që të luftojnë dhe t'i vrasin jobesimtarët në Xhihad (luftë e shenjtë) nëse nuk kthehen në islam (Sura 9:5 dhe 47:4; vëll. 1, b.2, Hadithi nr. 24 dhe 35).

58 Në mënyrë ironike, Egjipti dhe Jordania nuk do të merrnin pjesë në këtë sulm (Ezekieli 38). Është interesante se këto kombe kanë nënshkruar së voni marrëveshje paqeje me Izraelin, dhe atë Egjipti në vitin 1979, dhe Jordania në vitin 1994.

59 Zogj grabitqar do të hanin mishin e vdekur të ushtrive të armiqve që bien në betejë kundër Izraelit (Ezekieli 39:4, 17; Zbulesa 19:17-21). Është një fakt i njohur pak se Izraeli është kryevendi i botës për shtegtimin e zogjve. Gjatë shtegtimit të pranverës dhe vjeshtës miliarda zogj fluturojnë mbi Izrael. Shumë prej këtyre zogjve migrues janë zogj grabitqar që hanë cofëtina. Në të vërtetë ekzistojnë 34 lloje

grabitqarësh që shtegtojnë në Izrael.

60 Lumi Eufrat do të thahej (Zbulesa 16:12). Sot Penda e madhe e Ataturkut, në Turqi, e përfunduar në vitin 1990, mund ta mbajë Eufratin në një rrjedhë.

61 Azia (mbretërit nga lindja), gjatë ditëve të fundit të tokës do të kenë mundësi të pozicionojnë një ushtri prej 200 milionë njerëzve (Zbulesa 9:14-16; 16;12). Mbani mend, se kur Gjoni e shkroi këtë profeci para 2000 vjetëve, ekzistonin përafërsisht 170 deri në 400 milionë njerëz në gjithë planetin. Sidoqoftë sot, sipas CIA-s, vetëm Kina i ka 281 milionë njerëz të aftë për shërbim ushtarak

62 Shpërthimi i popullsisë i paraparë (Zbulesa 7:9, 14). Apostullit Gjon i cili e shkroi librin e Zbulesës i është treguar numri i një ushtrie në ditët e fundit - 200 milionë ushtarë (Zbulesa 9:16). Kjo ishte popullata e përafërt në atë kohë. Faktin që Gjoni vë re “një  turmë të madhe, të cilën askush nuk mund ta numëronte” duke dalë nga Mundimi i Madh në fund të epokës

(Zbulesa 7:9, 4), tregon për një numër të pamasë të njerëzve që do ta banojë në planetin e tokës në ditët e fundit.

63 Kombet do të lulëzojnë (Lluka 21:29-32). Në Shkrime, shpesh pema është përdorur figurativisht për një komb. (Ezekieli 31:3-6; Danieli 4:20-22). Që nga viti 1945 më shumë se 80 koloni të dikurshme kanë fituar pavarësi. Brezi ynë e ka dëshmuar fundin e periudhës koloniale dhe lulëzimin e kombeve. E mahnitshme!

64 Egjipti do të ekzistojë në ditët e fundit – por vetëm si komb i përulur i botës së tretë (Ezekieli 29:14-16). Egjipti ka qenë një nga vendet më të civilizuara në botën e lashtë. Sidoqoftë sot, siç është profetizuar, Egjipti është një komb i varfër. Për të treguar sa e mahnitshme është kjo profeci, krahaso Egjiptin modern me kombin e vogël të Austrisë. Egjipti ka tokë 10 herë më shumë, dhe popullatë 8 herë më të madhe se Austria. Sidoqoftë Prodhimtaria e Përgjithshme e Vendit (GDP-ja) e Egjiptit është vetëm një e pesta e GDP-së së Austrisë.

65 Tërmete do të ndodhin në vende të ndryshme (Mateu 24:7; Isaia 24:19-20; Zbulesa 6:12-14; 16:18-20). Aktivitetet sizmike duken të jenë në rritje.

66 Martesa do të ndalohej prej shumë vetave (1Timoteu 4:3). Bibla thotë që martesa është e ndershme në mesin e të gjithëve (Hebrenjve 13:4). Pavarësisht prej kësaj Kisha Katolike iu ndalon martesën 400.000 priftërinjve, 800.000 murgeshave dhe një numri të ipeshkëve, kardinalëve, dhe murgjve. Kisha Ortodokse, dhe gjithashtu edhe hinduistët, budistët, si dhe grupe tjera fetare gjithashtu imponojnë beqari për rende të caktuara.

67 Shenja dhe mrekulli mashtruese do të kishte me të madhe (Mateu 7:22-23; 24:24; 2 Selanikasve 2:2:9). Lëvizja e shenjave dhe e mrekullive e ka përfshirë globin në vitet e fundit duke e zëvendësuar Fjalën e Perëndisë. Përvojat që i ushqejnë ndjenjat në emër të Krishtit po tërheqin tutje me miliona.

68 Njerëzit do të bëhen egoistë (2Timoteu 3:1-2). Ky brez e vendos veten përmbi çdo gjë tjetër. Egoizmi, vetëbesimi, siguria në vetvete, vetëkënaqësia nxiten nga mediat, shkollat, psikologët, etj. Ndërsa në të kundërtën Jezusi mësoi vetëmohimin. Madje shumë kisha sot predikojnë një mesazh me moton: “ndjehu mirë për vetveten”.

69 Rinia do të rebelohet çdo herë e më shumë (2Timoteu 3:2-3; Marku 13:12). S’ka nevojë për koment.

70 Njerëzimi do të bëhet gjithnjë e më shumë materialist dhe dëfrimdashës (2Timoteu 3:1-5). Asnjë brez në histori nuk ka pasur kaq shumë mënyra për t’u argëtuar dhe për t’i zgjuar ndjenjat e kënaqësisë. Çdo kënaqësi e imagjinueshme hedoniste është në dispozicion dhe me këtë rast për këtë po zhvillohet një biznes i madh.

71 Jezusi tha se të krishterët do të urreheshin për hir të emrit të Tij (Lluka 21:17; Zbulesa 6:9-11; 20:4). Ndalimi i Biblës, lutjes,

Dhjetë Urdhëresave, skenave të lindjes së Krishtit, Këngët e Krishtlindjes, etj. e reflektojnë këtë shprehi. Konsideroni gjithashtu se më shumë të krishterë janë martirizuar gjatë shekullit të kaluar se sa gjatë gjithë historisë.

72 Homoseksualiteti në fund të epokës do të shfaqej me të madhe. Jezusi paralajmëroi se ditët e fundit do të ishin si ditët e Lotit që jetoi në Sodomën e ligë (Lluka 17:28-30). Ne e dimë se rrënja e mëkatit të Sodomës ishte krenaria dhe vetëkënaqësia (Ezekieli 16:49) - siç është edhe sot. Mirëpo çnderimi i qëndrueshëm i Sodomës buroi nga mëkati i tyre agresiv homoseksual (Zanafilla 19; Juda 1:7). Sot, programi homoseksual është valëvitur dhe detyruar mbi tërë shoqërinë tonë.

73 Është paraparë pasuria dhe begatia e dukshme (Jakobi 5:1-3; Zbulesa 3:17; Zbulesa 18). Është interesante se para 40 viteve disa autoritete e parashikuan se masa në rritje e popullsisë po i harxhonte aq shpejt pasuritë e botës, sa që shumë pasuri botërore do të harxhoheshin për disa dekada. Sidoqoftë sot,

pasuri të gjerë materiale dhe begati gjenden me rezervë të bollshme ashtu siç e parashikoi Bibla para 2000 viteve.

74 Në ditët e fundit, engjëjt e rënë do të bashkëvepronin me qeniet njerëzore (1Timoteu 4:1; Lluka 17:26; Zanafilla 6:1-4). Gjatë 60 viteve të shkuara ka pasur një shpërthim të raporteve të ET/jashtëtokësorëve. Studimet na tregojnë se këto qenie sillen më tepër sikur demonë sesa si udhëtarë të hapësirës. Ata i kalojnë ligjet e fizikës, fusin frikë, dhe japin mesazhe antikrishtere.

75 Braktisja e besimit do të ndodh pikërisht para se Antikrishti të zbulohet (2 Thesalonikasve 2:3). Krishterimi i bazuar në përvojë gjithnjë e më tepër po e zëvendëson Biblën si standard për besim shpëtues. Lëvizja e përgjithshme po lufton për unitet në llogari të së vërtetës. Pretendimet e veçanta të Krishtit po mohohen në emër të tolerancës.

76 Do të ketë një lëvizje drejt një feje mbarë botërore (Zbulesa 13:8, 12; Zbulesa 17).

Sot, si kurrë më parë, ne po i dëshmojmë fetë duke i bashkuar duart në emër të paqes dhe tolerancës.

77 Në ditët e fundit disa do të thoshin se Krishti është në "dhomat e fshehta" ose në "dhomat e brendshme" (Mateu 24:26). Sipas Kishës Katolike, Krishti është në dhoma të brendshme të qindra mijëra kishave katolike - ose në tabernakujt eukaristik. Lexoni: *Another Jesus*? (*Një Jezus tjetër?*) në faqen tonë të internetit.

78 Jezusi gjithashtu paralajmëroi se ky mashtrim do të shoqërohej nga shenja dhe mrekulli të mëdha (Mateu 24:23-27). Tashmë mrekullitë eukaristike janë raportuar nëpër gjithë globin.

79 Një grua që është mashtruese, do ta quante veten "mbretëreshë" dhe do ta udhëhiqte kishën e falsifikuar botërore në ditët e fundit (Zbulesa 17; 18:7). Dhjetëra miliona njerëz ndjekin hijen e Marisë, që konsiderohet si Nëna e Kishës, Zonja e të Gjitha Kombeve, Bashkë-shpenguese, Mbretëresha e Qiellit dhe Tokës. Lexoni Librin dhe shikoni video incizimin:

*Messages From Heaven* (*Mesazhe Nga Qielli*) në faqen tonë të internetit.

80 Gruaja gjithashtu do ta prezantonte një qytet të madh të vendosur mbi shtatë male (Zbulesa 17:9, 18). Mbretëresha e Qiellit konsiderohet Nëna e Kishës Katolike të Romës e cila selinë e saj (Vatikani) e ka të vendosur mbi shtatë male. Siç thotë Enciklopedia Katolike: "Brenda qytetit të Romës, ndodhet qyteti i shtatë maleve, ku i tërë rajoni i Madhështisë së Vatikanit kufizohet".

81 Në ditët e fundit, kjo grua e ligë do të dilte mbi gjithë sipërfaqen e dheut. Ajo do të shoqërohej me një mallkim global. Destinacioni i saj i fundit do të ishte Babilonia në tokën e Shinarit (Zakaria 5). Është interesante se shpirti i Marisë pretendon se së shpejti ajo do të udhëtojë nëpër gjithë botën duke i shpëtuar ata që shikojnë tek ajo. Lexo *Queen of All* (*Mbretëresha e të Gjithëve*) në faqen tonë të internetit.

82 Përdorimi i drogës epidemike i paraparë (Zbulesa 9:21). Fjala Greke e përkthyer

*magjitë* është *pharmakeia* që gjithashtu mund t'i referohet përdorimit të drogës, të dyjave, të drogës ilegale dhe drogave të ndryshimit mendor. Përdorimi i drogave ilegale dhe përgatitja e drogave të ndryshimit mendor është rritur preras gjatë brezit tonë.

83 Magjia duke ju referuar praktikave të magjisë, magjepsjes ose okulteve që përdoren për të magjepsur mashtruar - janë parashikuar gjithashtu në ditët e fundit (Zbulesa 9:21; 18:23; 21:8; Isaia 47:9-15; Mikea 5:10-15). Sot, interesimi në okult po lulëzon.

84 Përgatitjet për një luftë botërore e parashikuar (Joeli 3:9-14; Mateu 24:22; Zbulesa 16:14). Kurrë më parë në histori kaq shumë kombe nuk kanë mbledhur kaq shumë armë të shkatërrimit masiv.

85 Shkretimi ambiental i planetit i paraparë (Zbulesa 11:18). Brezi ynë më tepër se sa ndonjë brez i mëparshëm ka ndikuar në shkatërrimin e ambientit.

86 Do të kishte "shenja në diell" (Lluka 21:25). Në vitet e fundit është regjistruar një rritje masive në aktivitetin diellor. Ende ngjarje të jashtëzakonshme duhet të ndodhin. (Zbulesa 13:13-14; 16:14).

87 Shumë veta do ta quanin veten Krishti (Mateu 24:5). Jezusi ishte një predikues udhëtar që kurrë nuk ka udhëtuar jashtë kombit të vogël të Izraelit dhe e kishte guximin të thoshte se shumë veta do të vinin në emrin e Tij, duke pretenduar se janë Krishti. Madje sot, shume sosh brenda lëvizjes New Age, religjioneve Lindore dhe kulte e quajnë veten Krishti. Kjo është edhe një profeci e pabesueshme.

88 Perëndia tha se emri i tij do të ishte i madh në mes të kombeve (Malakia 1:11; Filipianëve 2:9-11). Jezus - në Hebraisht Jehoshuah - do të thotë Jehova shpëton. Përderisa po e fillojmë mileniumin e tretë, afër 2 miliardë njerëz shprehin se janë të krishterë. Ndërkaq shumë e njohin Jezusin si profeti dhe si mësuesi më i madh që kishte ekzistuar ndonjëherë. Siç është parathënë, asnjë emër tjetër nuk mund të

krahasohet me famën që i është atribuuar Jezus Krishtit.

89 Jezusi profetizoi se edhe pasi qielli dhe toka të kalojë fjalët e tij nuk do të harroheshin kurrë (Lluka 21:33). Përderisa ne po i afrohemi fundit të botës, e shohim se fjalët e Krishtit mbesin aq të përpikta, të njohura dhe të përshtatshme siç kanë qenë para 2000 vjetësh. Sot, shoqëritë biblike shpërndajnë çdo vit afërsisht 600 milionë Shkrime, pjesë të Biblës ose tërë Biblën.

90 Pavarësisht nga paralajmërimet e shumta të Biblës dhe profecitë e ditëve të fundit, shumë njerëz do të zihen në befasi kur të kulmojnë këto ngjarje. (Lluka 21:34-36; 1 Selanikasve 5:2-6) Keni kujdes për veten tuaj!

91 Të gjithë ndjekësit e vërtetë të Krishtit do të zhduken papritmas - rrëmbehen nga Perëndia në qiell (1Selanikasve 4:15-17; 1Korintasve 15:51-52). Një shpjegim i rremë do t'i mashtrojë turmat që nuk dyshojnë (2Selonikasve 2:9-12). Sot shumë fantazma,

engjëj, jashtëtokësorë, kulte, dhe njerëz nga New Age po ofrojnë shpjegim të falsifikuar për këtë ngjarje që do të ndodhë së shpejti.

92 Gjatë Mundimit turma të panumërta nga çdo komb do të zgjohen dhe kthehen te Jezusi i vërtetë i Biblës dhe do të shpëtohen (Zbulesa 7:9-17; Danieli 12:10; Zakaria 2:11). Sot, farat e ungjillit po shpërndahen në çdo komb!

93 Shumë veta nga Egjipti deri te Asiria (Iraku dhe Lindja e Mesme) do të thërrisnin emrin e Zotit dhe do të shpëtoheshin (Isaia 19: 16-25). Zoti po lëviz tani në një mënyrë të fuqishme që të shpëtojë shpirtra nëpër Lindjen e Mesme. “Kushdo që do të thërras emrin e Zotit do të shpëtohet”.

94 Disa do ta mohojnë besimin, duke u vënë veshin doktrinave të demonëve (1Timoteu 4:1). Ky brez e ka dëshmuar shpërthimin e fantazmave dhe “vizitorëve tjerë qiellor” që janë përqafuar nga të krishterë me fjalë edhe pse mesazhi i tyre e kundërshton Fjalën e Perëndisë. Shpuarja, magjia, psikika, etj., kanë

fituar gjithashtu popullaritet - edhe pse janë të ndaluara nga Perëndia (Ligji i Përtërirë 18:10-12).

95 Njerëzit do ta kundërshtonin doktrinën e shëndoshë të Fjalës së Perëndisë dhe t'i ndiqnin doktrinat e njerëzve që i tërheqin sipas lakmive të mishti të tyre (2Timoteu 4:3-4; Veprat e Apostujve 20:29-30). Të tjerët do të rrëfenin besimin në Krishtin por nuk do t'i bindeshin Fjalës së Tij (Mateu 24:48-51; Mateu 7:22-23).

96 Shumë persona do t'i braktisnin Dhjetë Urdhërimet si kod moral: duke blasfemuar, duke kryer tradhti bashkëshortore, duke mos iu bindur prindërve, duke vjedhur, gënjyer, lakmuar, etj. (Mateu 24:12; Zbulesa 9:21).

97 Idhujtaria do të përhapej (Zbulesa 9:20; 13:12-15; 19:20; Mikea 5:10-15; Zakaria 13:1-2). Një idhull është çdo gjë që garon për vëmendjen që i përket vetëm Krijuesit tonë. Statujat, figurat, hajmalitë, perënditë e rrejshëm, engjëjt, hijet, si dhe pasuritë, pozita, kënaqësitë, një person dhe çdo gjë e krijuar të gjitha mund të

bëhen idhuj (Romakëve 1:18-25).

98 Blasfemia do të ishte e zakontë (2Timoteu 3:2; Zbulesa 16:9, 11, 21). Konsideroni sa shpesh njerëzit e përdorin emrin e Krijuesit të tyre (Perëndi, Zot, ose Jezus Krisht) si fjalë  mallkimi. Çfarë ata kanë bërë është se e kanë krahasuar atë që është burimi i çdo bekimi, (shikimi, lindjet e diellit, ushqim, familje, miq, etj) me një fjalë mallkuese me katër shkronja (në Anglisht). Holivudi, para 50 viteve rrallë herë e ka përdor emrin e Perëndisë më kot. Sot, gati çdo film përfshinë blasfemi.

99 Imoraliteti seksual do të ishte i shfrenuar (Juda 18; Zbulesa 9:21). Mbani mend, Jezusi tha kushdo që shikon për të lakmuar tashmë ka kryer shkelje kurore në zemrën e vet. (Mateu 5:28). Prandaj, Perëndia e barazon me kurvëri internetin, pornografinë, filmat lakmues, shfaqje televizive dhe revistat e tilla. Disponueshmëria dhe përdorimi i prodhimeve epshndjellëse ka shpërthyer në brezin tonë.

**100** Njerëzit do ta damkosnin ndërgjegjen e tyre që ata të mund të vazhdonin në mëkat (1Timoteut 4:2). Ndërgjegjja është vendi ku Perëndia e zbulon të drejtën dhe gabimin. Ndërgjegje anglisht (Conscience). *Con* d.m.th *me*, dhe *science* d.m.th *dituri*. Prandaj ne mëkatojmë "me dituri" kur ne e injorojmë ligjin moral të Perëndisë dhe shkelim ndërgjegjen tonë.

**101** Njerëzit do ta përqeshnin paralajmërimin e shenjave të fundit të botës duke thënë, "Këto shenja, gjithnjë kanë ekzistuar" (2Pjetri 3:3-4). Bibla madje e zbulon motivacionin e tyre, ata e duan lakminë.

Ka shumë më tepër profeci të ditëve të fundit (disa shumë të detajuara për këtë listë të  shkurtër-shih faqen elektronike). Sidoqoftë këto 101 profeci dëshmojnë se Bibla është Fjala e Frymëzuar e Perëndisë. Është e vërtetë se disa prej këtyre shenjave kanë ekzistuar për mileniume por vetëm brezi ynë e ka dëshmuar ardhjen e të gjitha këtyre ngjarjeve. Krahaso 100% të fakteve të regjistruara të Biblës me burimet e tjera profetike dhe nuk ka krahasim. Profetët e rremë në mënyrë tipike e ripaketojnë dhe bëjnë plagjiaturë profecitë  e Biblës për masat që nuk dyshojnë, ose bëjnë aq shumë profeci të paqarta saqë një patjetër duhet të përmbushet. Nostradamus i ka bërë të dyjat.[1]

Jezusi tha gjithashtu se disa njerëz do të mpakeshin nga frika kur këto shenja të ndodhin (Lluka 21:26), përderisa të  tjerët do të shikonin lart me pritje plotë shpresë  (Lluka 21:28). Cilit kamp i takoni? Nëse jeni në frikë, ka lajm të mirë dhe të keq. Lajmi i keq është se Perëndia do ta gjykojë çdo njeri që e thyen madje edhe një prej ligjeve të Tij. A e keni blasfemuar ndonjëherë emrin e Krijuesit tuaj? Gënjyer (gënjeshtrat e bardha dhe gënjeshtrat të gjitha do llogariten)?

Vjedhur (keni kopjuar në një test ose keni vjedhur tatime)? Keni shikuar me lakmi? Nëse jeni përgjigjur me “Po” ndaj këtyre pyetjeve, atëherë ju vetë e pranoni se ju jeni, një blasfemues, gënjeshtar, vjedhës, shkelës kurore në zemër. Dhe i kemi shikuar vetëm katër prej Dhjetë Urdhëresave (Eksodi 20). Mbani mend, Perëndia e sheh çdo mëkat të fshehur të së kaluarës tuaj sikur të ketë ndodhur tani. Asgjë nuk është e fshehur prej syve të Tij të shenjtë. Gjithashtu mbani mend se Jezusi i qortoi udhëheqësit fetar, të vetëkënaqurit e ditëve të Tij sepse, edhe pse ata u dukën mirë nga jashtë, përbrenda ata ishin hipokritë krenarë. Ata po besonin në “mirësinë” e tyre por Zoti i pa zemrat e tyre. Pavarësisht sa të drejtë mund të dukemi në sipërfaqe, të gjithë ne i kemi thyer urdhërimet e shenjta të Perëndisë dhe kemi nevojë për Shpëtimtarin.

Ju lutem që ta dëgjoni ndërgjegjen tuaj. Ju e dini se jeni fajtor, edhe me të drejtë duhet të përfundoni në ferr. Ai nuk është vullneti i Perëndisë. Në fakt, Perëndia “është i durueshëm ndaj nesh sepse nuk do që ndokush të humbasë, por që të gjithë të vijnë në pendim.” (2 Pjetri 3:9).

Lajmi i mirë është se Perëndia e ka përgatitur një rrugë që të na falë neve falas në mënyrë që ne ta kalojmë përjetësinë me Të në qiell. “Por Perëndia e tregon dashurinë e tij ndaj nesh në atë që, kur ende ishim mëkatarë, Krishti vdiq për ne” (Romakëve 5:8). “Se Perëndia e deshi aq botën, sa dha Birin e tij të vetëmlindurin, që, kushdo që beson në të, të mos humbasë por të ketë jetë të përjetshme” (Gjoni 3:16). Perëndia e dëshiron një marrëdhënie të dashur, të përjetshme me secilin person – pa mëkat, pa frikë, dhe pa dhimbje.

Prandaj, Ai e dërgoi Birin e Tij që të vdes si zëvendësim i yni në kryq. “Sepse paga e mëkatit është vdekja, por dhurata e Perëndisë është jeta e përjetshme në Jezus Krishtin, Zotin tonë” Romakëve (6:23). Jezusi nuk mëkatoi kurrë. Prandaj, vetëm ai është i kualifikuar që të paguajë dënimin për mëkatet tona në kryq. Ne mëkatuam por Jezusi vdiq në vendin tonë. Ai pastaj u ringjall nga vdekja duke e mundur vdekjen. Të gjithë ata që kthehen nga mëkatet e tyre dhe thërrasin në emrin e Tij do të shpëtohen.

Nëse këto shenja ju alarmojnë juve, faleminderit

Perëndisë, sepse Zoti dëshiron t’iu zgjojë juve nga gjumi juaj shpirtëror dhe t’iu jap juve jetë të përjetshme.

Që të ktheheni nga mëkatet tuaja dhe ta vendosni besimin tuaj në Jezus Krishtin, bëjeni Psalmin 51 lutjen tuaj.

Pastaj lexoni Biblën tuaj çdo ditë, duke ju bindur asaj çka lexoni. Perëndia kurrë nuk do t’iu lë në baltë .

1Gjoni 2:17 “Dhe bota kalon me lakminë e saj; por ai që bën vullnetin e Perëndisë mbetet përjetë”.

Gjoni 17:3 “Dhe kjo është jeta e përjetshme, të të njohin ty, të vetmin Perëndi të vërtetë, dhe Jezus Krishtin që ti ke dërguar”.

Isaia 45:22 “Kthehuni tek unë dhe do të shpëtoni, ju mbarë skaje të tokës. Sepse unë jam Perëndia dhe nuk ka asnjë tjetër”.

Për një shikim më të thellë të këtyre profecive në anglisht, duke përfshirë edhe video incizime dhe libra të ngjashëm në rrjet, vizitoni faqen elektronike: www. eternal-productions.org

A jeni mjaft i mirë që të hyni në qiell?
Shikoni video incizimin online *The Good Test (Testi i Mirë)* dhe vendosni për vetën tuaj.

{Përfshij shenjën dalluese}
www .eternal-productions.org • 1-877-370-7770

[1] Comfort, *Nostradamus: Attack on America*, Gainesville, FL, Bridge-Logos Publishers, 2001.

# 101 profecitë e ditëve të fundit

Ky është një shkrim shumë i dobishëm i cili i heton një mori profecish të Biblës, e të cilat kanë të bëjnë me ditët e fundit, përkatësisht profecitë për ditët që ende nuk kanë ardhur plotësisht. Siç dihet Bibla ka përplot profeci që ka të bëjë me të ardhmen. Libri "101 profecitë e ditëve të fundit" sigurisht se ngjall interes për të gjithë lexuesit, por çdoherë ka një kanosje në interpretimin dhe në kapjen nganjëherë të parakohshme gjoja të përmbushjeve të disa profecive, sepse kështu shpeshherë u ka ndodhur edhe autorëve dhe besimtarëve shumë seriozë. Nganjëherë po ashtu një tjetër rrezik është se disa profeci biblike që interpretohen nga disa studiues më shumë ndërtohen mbi gjasa dhe mbi segmente letrare, politike, sociale dhe historike sesa vërtet biblike. Personalisht nuk besoj se ka aq shumë profeci në Bibël të cilat nuk hetohen aq lehtë, dhe të cilat kuptohen shumë vështirë. Ky botim është një prurje e dobishme për të kuptuar profecitë e Biblës për ditët tona.

Dr. Femi Cakolli, pastor
Nëntor 2007, Prishtinë

**Shtëpia Botuese TENDA** është themeluar në vitin 1977 në Prishtinë.
Tenda është botues i literaturës së ndyshme krishtere të proviniencës protestante.
Tenda boton revistë e Kishës Protestante Ungjillore të Kosovës "letra e gjallë".
Tenda ka librarinë e vet BUM-COM (rr.Nazim Gafurri nr.66 Prishtinë), në të cilën gjendet një literaturë prezantuese e botimeve protestante nga gjithë bota!

**ISBN XXXX-XXX-XX-X**